PROLETARË TË TË GJITHA VENDEVE DHE POPUJ TË SHTYPUR, BASHKOHUNI !

# LIRIA



ORGAN I MARKSISTË LENINISTËVE TË KOSOVËS

DHJETOR 1980 Nr. 2

# KUSH JANË LUFTËTARËT E LIRISË NË KOSOVË DHE Ç`DUAN ATA?

Një luftë e ashpër po zhvillohet kudo në Kosovë kundër "irredentizmit" e "nacionalizmit", kundër "irredentistëve" e "nacionalistëve", kundër "reaksionarëve" e "armiqve të të gjithë (sic.) popullit shqiptar", "armiqve të socializmit" etj.etj. Këtë front kaq të gjerë lufte e kanë hapur prej kohësh në Kosovë armiqtë e vërtetë të saj, revizionistët gjakatarë të Beogradit dhe sahanlëpirësit e tyre në Kosovë. Sa fjalime "të zjarrta" kanë mbajtur politikanët zagarë nëpër Kosovë për t`i "demaskuar" "irredentistët" etj. në pikëpamje "ideologjike" e "politike", sa artikuj janë shkruar nëpër fletushkat revizioniste kundër "nacionalizmit shqiptar", sa "vizita" të krerëve revizionistë janë organizuar këtu (bile edhe vetë Titua zbriti në Kosovë për këtë qëllim para më se një viti) dhe më në fund, sa arrestime, sa bastisje e sa dënime janë bërë në popullsinë shqiptare të Kosovës, Maqedonisë e Malit të Zi që të qërohen hesapet përfundimisht me "irredentizmin", që si një "epidemi" po përhapet te shqiptarët. Padronë të Beogradit, krerë e ministra të mbrojtjes e sigurimit të shtetit në përgjithësi janë ndarë të kënaqur nga mjetet e format e luftës që përdorin tradhtarët tanë kundër popullit, bile kohë pas kohe edhe i kanë lavdëruar ata, por me rezultatet e kësaj lufte nuk kanë qenë dhe nuk janë të kënaqur as pushtuesit e as tradhtarët.

Po kush janë "irredentistët" e "nacionalistët" në Kosovë? Kundër regjimit titist "luftojnë edhe njerëz e grupe të ndryshme vërtetë reaksionare e nacionaliste, por tradhtarët dhe revizionistët nuk e kanë hallin tek ata. Në gjuhën e tradhtarëve dhe revizionistëve pushtues, "irredentistë" e "nacionalistë" quhen të gjithë ata patriotë liridashës, revolucionarë, që nuk durojnë robërinë, marksistë-leninistët, luftëtarët e lirisë në Kosovë, që përpiqen për të drejtat e popullit tonë të robëruar, për lirinë e tij, për bashkimin kombtar dhe për socializmin e vërtetë. Në propagandën e tyre të poshtër ata thonë se këta njerëz janë "të pakët", "njerëz të këqinj", "pa ndikim në popull", të cilët "nxisin nacionalizmin e irredentizmin në popullsinë shqiptare", "janë reaksionarë të ndihmuar nga jasht" dhe se "duan të shkatërrojnë atë që e ka arritur populli shqiptar, vëllazërim-bashkimin e popujve jugosllavë, socializmin vetëqeverisës", etj.etj., prandaj si "armiq jo vetëm të regjimit por edhe të vetë popullit shqiptar duhet të luftohen nga vetë populli"



Është bërë tashmë zakon i tradhtarëve që në fushatat "demaskuese" kundër "nacionalistëve" shqiptarë, fjalimet e tyre plot sharje e shpifje për "armiqtë" e zakonisht edhe për Shqipërinë socialiste, t`i "ëmbëlsojnë" pastaj me fjalët më të bukura për sunduesit tanë shovinistë e revizionistë, për "të mirat" që na vijnë nga Beogradi, për "atdheun tonë vetëqeverisës", Jugosllavinë revizioniste, për "aspiratat tona të reja e ato shekullore që i realizuam në epokën e Titos" e plotë xhevahire të tjera. (Na kujtohet Koçi Xoxeja i shkretë që nuk arriti të fuste nën sundimin e Titos edhe Shqipërinë socialiste e të "realizonte" edhe atje "aspiratat shekullore të popullit, por populli i këputi me kohë kokën këtij agjenti të ndyrë titist)

Është krejt e kuptueshme pse armiqtë nuk na quajnë me emrin e vërtetë. Kështu kanë bërë edhe paraardhësit e tyre që t`u kishte efekt propaganda në popull. Është poashtu e natyrshme që ata të zgjedhin emrat më të këqinj dhe më të urryer për ne, me qëllim njollosjeje të idealeve tona, qëllimeve tona të vërteta. Irredentizëm! Sa e preferuar është bërë kjo fjalëz në

(vijon në faqen 2)

fjalorin e pushtuesëve e tradhtarëve tanë.Zotërinj! Shfletoni fjalorin dhe kërkoni këtë fjalëz absurde për realitetin tonë.Të paktën dy fakte të domosdoshme duhet t`i keni para sysh: nuk mund të quhet"irredentist" një popull i tërë që nuk don të jetojë në robëri dhe trojet e këtij populli nuk janë pjesë të vogla toke të shpërndara,por gjysma e Atdheut të tij që padrejtësisht u shkel nga këmba okupuese fashiste e mbretërisë revizioniste të Titos.Faktet historike nuk mbulohen dhe nuk zhduken dot me një fjalëz qesharake,me një propagandë të shfrenuar dhe as me dhunë fashiste sado e tërbuar të jetë ajo.Një popull,si ky i yni,që në shekuj kurrë nuk e ka pushuar luftën për liri,të drejta e demokraci,që rrugën e historisë së tij e ka çarë me shpatë në dorë,nuk mashtrohet e nuk përulet dot sado dinak e i egër të jetë armiku i tij.Tokat e më shumë se dy milionë shqiptarëve të robëruar nga Jugosllavia titiste,përbëjnë një tërësi të vetme dhe janë ndarë artificialisht nëpër republika jugosllave për t`i sunduar më lehtë ato dhe për t`i kënaqur interesat historike të shovinistëve grabitqarë të këtyre republikave.Kërkesa e popullit tonë të robëruar që të bashkohen trojet e tij në një njësi të vetme administrative është e drejtë dhe e ligjshme.

Ndjenjat e patriotizmit dhe të lirisë tek shqiptarët në Kosovë,Maqedoni e Mal të Zi është sot shumë e madhe,Kështu ,po të shprehemi me fjale të armikut,i gjithë populli është "i infektuar" nga irredentizmi" dhe "nacionalizmi" Me këtë fakt shpjegohet intensifikimi i shqetësuar i luftës së pushtuesëve e tradhtarëve kundër popullit tonë viteve të fundit.Por armiqtë tanë mundohen ta fshehin të vërtetën,gënjejnë.Njerëzit që arrestojnë,bastisin e persekutojnë ata në Kosovë,nuk janë disa,por me mijëra. Me dhjetëra mija dosje janë hapur nga organet titiste të dhunës për patriotë e revolucionarë shqiptarë në Kosovë.Gjatë fushatës së arrestimeve në masë,pas vizitës së fundit të Titos në Kosovë,p.sh.burgjet nuk i zinin të burgosurit politikë shqiptarë. Këtë e di populli ynë . Por,me gjithë masat fashiste represive,patriotët e revolucionarët nuk po zhduken,as nuk do të zhduken kurrë në Kosovë,sepse vetë populli ynë është patriot e revolucionar.Populli ynë i robëruar kurrë nuk i është frikësuar zinxhirëve titistë . Bijtë e Kosovës trime,që këto troje i trashëguan të lara me gjakun e baballarëve të tyre,kurrë nuk do t`i shesin as nuk do t`i falin ato.

Ne akuzohemi se "nxisim" " nacionalizmin" dhe "irredentizmin" në masat popullore shqiptare në Kosovë,Maqedoni e Mal të Zi. Një "akuzë" të tillë tradhtarët i bëjnë, bile , kohë pas kohe edhe Shqipërisë socialiste.Por,kush mund të jetë vallë"nxitës më i fuqishëm i ndjenjës së lirisë e i urrejtjes së masave ndaj regjimit se sa vetë gjendja në të cilën i ka katandisur këto masa regjimi skllavërues , shtypës e shfrytëzues barbar e revizionist.Populli shqiptar në Kosovë,Maqedoni e Mal të Zi vërtetë është i prapambetur (sepse sundimi kolonial e ka lënë ashtu),por nuk është injorant,sa të mos kuptojë gjendjen e tij të mjeruar.

Realiteti i shkëlqyer socialist në RPS të Shqipërisë është frymëzues për miliona proletarë të shtypur në botën e kapitalit, për popujt e shtypur e të robëruar në të gjithë botën.Në Shqipëri ata shohin të vendosur diktaturën e proletariatit,shohin popullin në fuqi,të lirë e sovran,shohin lirinë dhe socializmin e vërtetë.Nëse tradhtarët kështu e kuptojnë "nxitjen" e Shqipërisë, vërtetë ajo përbën një faktor shumë të fuqishëm frymëzues në luftën e popullit tonë të robëruar për liri e socializëm.Populli ynë në Kosovë,Maqedoni e Mal të Zi ,po e sheh me sytë e tij realitetin në Shqipërinë socialiste.Punëtori ynë,fshatari,rinia,gruaja,intelegjencia jonë revolucionare,shohin në Shqipëri ëndërrat e tyre të meterializuara,shohin lirinë e vërtetë të masave punonjëse,madhështinë e atdheut të tyre të dashur dhe krahasojnë jetën e lumtur plotë dritë të vëllezërve e motrave të tyre me jetën e vet skëterrë,plotë vuajtje e mjerim, pa dritë e dituri,në skamje e varfëri,kurbet e mjerim.

Ne jo vetëm nuk "nxisim" "nacionalizmin" e "irredentizmin" në masa,por edhe vetë luftën kundër regjimit,në forma e me mjete të ndryshme,populli e bën edhe pa nxitjen tonë. Ne shpallim hapur se do ta ndihmojmë gjer në fitoren përfundimtare këtë luftë.

Në propagandën e tyre shpifëse e mashtruese tradhtarët posht e lart nëpër Kosovë, mundohen ta bindin popullin se gjoja ne qenkemi "reaksionarë" të lidhur me forca reaksionare jasht,të ndihmuar prej tyre dhe se dashkemi t`i shesim interesat e popullit tek të huajtë.Kush i ka shitur interesat e popullit,Atdheun,tek të huajtë,ne apo ata? Reaksionarë,revizionistë dhe tradhtarë janë ata dhe jo ne.

Ne nuk kemi kërkuar dhe nuk do të kërkojmë kurrë ndihmën e reaksionit të jashtëm.Reaksion ka brënda me bollëk,por populli don liri dhe liria mund të fitohet vetëm nga vetë masat popullore.Popullin tonë kurrë nuk e ka çliruar askush;vetë ka luftuar,vetë është mbrojtur,vetë i ka mundur armiqtë. Edhe sot,ai ka forcë të mjaftueshme për t`u çliruar vetë nga armiku,ka bijat e bijtë e tij besnikë që janë të gatshëm të derdhin gjakun e tyre prej shqiptari në altarin e lirisë.Armiku le t`i quajë si të dëshirojë bijtë e popullit,luftëtarët e lirisë por ata nuk njollosen aq lehtë në sytë e popullit.Populli ynë e ka zakon të shikojë punën dhe jo fjalën.Puna e tradhtarëve dhe revizionistëve në Kosovë është parë prej kohësh.

Se sa shumë efekt ka patur propaganda tradhtare kundër nesh në popull tregon më së miri organi ynë "Liria". Armiku do të dëshironte sigurisht që populli këtë organ ta hudhte tej,të mos e lexonte dhe t`ia dorëzonte atij.Por, ç`ndodhi ? Populli e mori "Lirinë",e lexoi e po e lexon dorë më dorë,po e ruan si sytë që të mos bie në dorë të armikut,e bile edhe e ka shumëzuar në kopje të reja.Nëse armiku ka arritur të shtie në dorë ndonjë kopje,kjo ka ardhur nga ndonjë frikacak i rrallë që rastësisht i ka rënë në dorë.Për se "Liria" u bë kaq e dashur për popullin që në numrin e saj të parë? Është e qartë: "Liria" nuk është organ i armiqve të popullit,i reaksionarëve etj.,por i bijëve të vërtetë të popullit. Ajo ka dalur nga vetë populli,ashtu siç kanë dalur marksistë-leninistët ,bijtë besnikë të tij . "Liria" shpreh aspiratat e popullit tonë të etur për liri,ajo është tribunë e vërtetë e popullit tonë të robëruar.Porosisim çdo patriot,çdo shqiptar të ndershëm,gjithë popullin,që ta lexojë e ta përhapë "Lirinë",që ky organ të bëhet pjestar i pandarë i çdo vatre shqiptare, rreze drite në këto netë të gjata robërie.

Akuzat e armiqve kundër nesh si "armiq të vëllazërim-bashkimit e të socializmit në Jugosllavi" janë krejt të pabaza sepse në të vërtetë këto asnjëra nuk ekzistojnë në Jugosllavi dhe s`ka se si të luftohen.Por,ne nuk jemi kundër popujve fqinjë jugosllavë ,të cilët poashtu janë të robëruar.Ne nuk duam asnjë pëllëmbë toke të tyre,jashtë tonës dhe dëshirojnë të jetojmë në miqësi e fqinjësi të mirë me ta,por secili në shtëpi të vet. Populli serb,malazez e maqedonas duhet të luftojnë kundër shovinistëve të tyre bashkë me ne,sepse ata i sundojnë edhe vetë këta popuj dhe janë armiq të tyre.Ne dëshirojmë që popujt e Jugosllavisë të çlirohen e të jetojnë të lirë.Shqiptari e ka treguar në vepra këtë dëshirë të sinçertë ,ai ka derdhur gjak për lirinë e popujve të Jugosllavisë. Revolucioni popullor në Jugosllavinë revizioniste është i pashmangshëm dhe popujt jugosllavë me siguri do ta kryejnë me sukses atë.

I ndodhur në një robëri të egër,në një shfrytëzim kolonial e kapitalist,i shtypur me dhunë fashiste,populli ynë në Kosovë,Maqedoni e Mal të Zi,po e kupton gjithnjë e më mirë se të drejtat e tij me dhunë i janë rrëmbyer dhe se vetëm me dhunë mund të fitohen, se nevoja e luftës kundër regjimit gjakatar revizionist është e domosdoshme për të shporrur pushtuesit,për të hequr qafe një herë e përgjithmonë robërinë,skamjen,varfërinë, kurbetin e zi e paditurinë,dhe për të jetuar të lirë dhe sovran në atdheun e tij të shtrenjtë.Si pasojë e gjendjes së padurueshme të masave,nëgjithë popullin po zien sot më shumë se kurrë zjarri i urrejtjes e revoltës kundër revizionistëve shtypës e tradhtarëve të shitur.Propaganda e shfrenuar demagogjike, arrestimet në masë,torturat e mjetet tjera të represionit fashist të armikut nuk po e ulin por përkundrazi po e shtojnë akoma më shumë këtë urrejtje.Lufta e popullit tonë për të drejta e liri po ngjitet përpjetë hap pas hapi.Nuk ka asnjë forcë që ta ndalë këtë luftë.

Në këtë gjendje,thirrjet e shqetësuara të armikut drejtuar popullit për të luftuar kundër patriotëve e revolucionarëve,kundër vetë bijve të tij,të bëjnë vërtetë për të qeshur.

# TË BURGOSURIT KOSOVARË TË KTHEHEN NË KOSOVË!

Me mijëra kosovarë po kalben sot nëpër qelitë e errëta të burgjeve të shumtë anë e kënd Jugosllavisë.Organet e pushtetit tradhtar në Kosovë dhe gjykatat që i kanë dënuar ata me faj e pa faj,me fakte e pa fakte,jo vetëm nuk çajnë fare kokën për ta,por "kujdesen" që të dënojnë sa më shumë kosovarë të tjerë dhe t`ua japin për t`i "riedukuar" shtëpive ndëshkimore fashiste të republikave jugosllave.Lihen kështu me mijëra kosovarë në "mëshirën" e shovinistëve,rankoviçistëve, çetnikëve e ustashëve nga më të tërbuarit të Jugosllavisë.

Të burgosurit e republikave të Jugosllavisë dhe ata të Krahinës së Vojvodinës nuk dërgohen kështu nëpër burgjet e republikave të tjera,por e mbajnë burgun në republikën a krahinën e vet.Vetëm krerët tradhtarë të Kosovës janë kaq "bujarë" e "zemërgjerë" sa t`u dërgojnë xhelatëve të burgjeve jugosllave me mijëra shqiptarë që t`ua thithin,siç dinë ata,edhe pikën e fundit të djersës e gjakut.

Me mijëra të burgosur kosovarë po derdhin sot djersën nëpër punishtet e shumta të burgjeve jugosllave.

Përse ky lumë e madh djerse të derdhet në republikat jugosllave e jo në Kosovën tonë të varfër?

Regjimi fashist në Jugosllavi dhe organet e"kapidonëve" famëkeqë ua kanë bërë të rëndë jetën të gjithë të burgosurve,por jeta e të burgosurve shqiptarë,dhe sidomos atyre politikë,jo vetëm është e padurueshme por është edhe krejt e pasigurtë.Mbi ta ushtrohen masa të tilla çnjerëzore,çfarë nuk ka në ushtruar as nazistët hitlerianë ndaj të burgosurve dhe robërve të luftës.Nuk janë të pakta rastet kur policia jugosllave ka bërë masakra të vërteta mbi të burgosurit shqiptarë.Nuk janë të pakët as të burgosurit shqiptarë që kanë mbetur të plagosur,të gjymtuar a të vrarë mizorisht në këto kasaphana kriminale.

Përse të lihen me mijëra shqiptarë në duartë e përgjakura të kriminelëve e xhelatëve gjakpirës të Jugosllavisë që të shfryjnë sa të duan dhe si të duan ata mbi trupat e lidhur të bijve e vëllezërve tanë?

Janë vetë revizionistët dhe organet e burgjeve jugosllave ata që nxisin,përgatisin e organizojnë përleshje të përgjakshme në mes të burgosurve shqiptarë dhe atyre jugosllavë.Këto ata i bëjnë me qëllim që të"arsyetojnë" masakrat masive që bëjnë pastaj mbi të burgosurit shqiptarë dhe,njëkohësisht t`i armiqësojnë,në këtë mënyrë,të burgosurit dhe nëpërmjet tyre edhe popujt jugosllavë me të burgosurit dhe gjithë popullin shqiptar.Duke i paraqitur të burgosurit shqiptarë si shkaktarë të turbullirave e përleshjeve nëpër burgje,ata mundohen t`i bindin popujtë jugosllavë se jemi ne shqiptarët,"fajtorë"edhe për mosstabilitetin,pasigurinë dhe të këqijat tjera që e mundojnë sot Jugosllavinë revizioniste.

Nëse të burgosurit shqiptarë qenkan shkaktarë të përleshjeve të përgjakshme të Nishit,Idrizovës,Titogradit,Pozharevcit etj., atëherë përse nuk sillen ata në Kosovë,por lihen atje,që të "shkaktojnë" gjakderdhje të tjera?

Duke qenë kështu të shkapërderdhur nëpër skajet më të largëta të Jugosllavisë,të burgosurve kosovarë dhe familjeve të tyre u bëhet edhe një dënim tjetër i rëndë.Për t`i shkuar njeriut të tyre në vizitë,familjeve të shumëta të burgosurve kosovarë u duhet të kalojnë qindra kilometra rrugë e të harxhojnë shuma të mëdha parash.E ku t`i marrin paratë familjet tona,në këtë gjendje të rëndë që kanë krijuar revizionistët? Nuk janë të pakta familjet,të cilat,në mungesë të parave,megjithë mallin e madh që kanë,detyrohen t`i vizitojnë shumë rrallë ose fare njerëzit e tyre të dashur.Nëna e baballarë vdesin pa i parë edhe njëherë djemtë e tyre të burgosur...

Përse ky dënim i dyfishtë për të burgosurit kosovarë dhe familjet e tyre?

Nën pretekstin se burgjet jugosllave nuk kanë përkthyes (që t`i cenzurojnë bisedat) të burgosurve shqiptarë dhe familjeve të tyre u kërkohet që edhe në ato takime të shkurtëra e të rralla që u lejohen,të flasin jo në gjuhën shqipe,në gjuhën e nënës,por në gjuhën serbokroate,"në gjuhën që e kupton edhe zoti..." Ç`dënim tjetër i rëndë! Të detyrohet shqiptari të flasë në gjuhë të huaj me prindërit e tij,me vëllezërit e motrat e tij,me gruan e fëmijët e tij!Të flasin në gjuhë të huaj edhe ata që po kalben burgjeve pikërisht që ne të flasim gjuhën tonë të ëmbël;të flasin në gjuhë të huaj edhe ata që nuk dinë asnjë gjuhë të huaj..! Sa e sa familjeve u ka ndoshur të kthehen prapa pa këmbyer asnjë fjalë me djemtë e tyre!

Përse të mbahen të burgosurit shqiptarë nëpër burgjet jugosllave ku "nuk ka"(dhe nuk po mundkan të sigurohen!) përkthyes? Përse njerëzit tanë të detyrohen të flasin në mes veti në gjuhë të huaj?

Përse të burgosurit kosovarë nuk kthehen në Kosovë?Këtë pyetje e bëjnë sot,me të drejtë,të gjithë të burgosurit kosovarë,e bëjnë familjet e tyre,e bën gjithë populli ynë. "Arsyeja" që sjellin tradhtarët se në Kosovë nuk paska mjaft burgje është sa pa bazë aq edhe e poshtër.Kosova ka pak shkolla,pak spitale,pak shtëpi kulture,pak biblioteka,muzeume e çerdhe fëmijësh,se sa për burgje e stacione ploicie nuk ia kalon kush.Burg është sot e gjithë Kosova.



Të burgosurit kosovarë kanë kërkuar kaherë dhe kërkojnë edhe sot që të kthehen në Kosovë.Për këtë kërkesë ata kanë luftuar dhe po luftojnë edhe tani,kanë derdhur dhe po derdhin edhe gjak.Kërkesa e tyre për të mbajtur burgun në vendin e tyre,për të derdhur djersën në tokën e tyre,për të qenë afër popullit dhe familjeve të tyre...është e drejtë dhe gjen përkrahjen e të gjithëve.Kërkesa e tyre është edhe kërkesë e familjeve të tyre,është kërkesë e të gjithë popullit.Luftës heroike të bijve,vëllezërve e shokëve tanë që po treten nëpër burgjet e errëta jugosllave duhet t`i bashkohet çdo kosovar i ndershëm,duke kërkuar me këmbëngulje që

TË BURGOSURIT KOSOVARË
TË KTHEHEN NË KOSOVË!

## Shoku Enver Hoxha për Kosovën

# "PLAGË E HAPËT QË KËRKON SHËRIM"

PJESË NGA LIBRI "ME STALININ" KUJTIME

Si shpjegova gjendjen e nderë të marrëdhënieve tona me Jugosllavinë, veprimtarinë armiqësore të tradhtarëve jugosllavë, organizimin prej tyre të bandave kriminale dhe futjen e këtyre bandave në tokën shqiptare për veprimtari diversioniste e sabotuese kundër vendit tonë, i fola shokut Stalin për politikën e terrorit të egër që ndjek klika e Titos ndaj shqiptarëve të Kosovës, Maqedonisë e Malit të Zi.

— Jetojnë shumë shqiptarë në Jugosllavi? — më pyeti Stalini. — Çfarë besimi fetar kanë?

— Më tepër se një milion shqiptarë — i thashë. (Vishinski në këtë çast shprehu habinë e tij për këtë numër kaq të madh, që, me sa duket, nuk e kishte dëgjuar më parë), dhe vazhdova: — Thuajse të gjithë janë të fesë myslimane.

— Si nuk janë asimiluar nga sllavët dhe ç'lidhje mbajnë shqiptarët me banim në Jugosllavi me ata në Shqipëri? — pyeti përsëri Stalini.

— Shqiptarët që banojnë në Jugosllavi — i thashë shokut Stalin në përgjigje të pyetjes së tij — në të gjitha kohërat janë shquar për patriotizmin e zjarrtë dhe lidhjet e fuqishme me atdheun dhe me bashkatdhetarët e tyre. Ata kurdoherë u janë kundërvënë me forcë përpjekjeve të ethshme ekspansioniste e asimiluese të reaksionarëve serbomëdhenj e sllavomëdhenj dhe kanë ruajtur me fanatizëm identitetin e tyre shqiptar në çdo pikëpamje.

Aktualisht, klika e Titos ndjek në Kosovë dhe në viset me popullsi shqiptare në Mal të Zi e Maqedoni të njëjtën vijë, dhe të njëjtat metoda që kanë përdorur të ngjashmit e tyre, car Aleksandri e të tjerët në kohën e kaluar. Për klikën e Beogradit, Kosova është një pikë shumë e dobët, prandaj ajo ushtron në Kosovë një terror të madh, largime në masë, arrestime dhe punë të detyruar, rekrutime në ushtri me forcë si dhe shpronësime të një numri të madh njerëzish. Elementi shqiptar goditet posaçërisht në Jugosllavinë titiste, sepse udhëheqësit e tanishëm jugosllavë i njohin mirë tiparet patriotike e revolucionare të popullsisë shqiptare të atjeshme, e dinë mirë se për këtë popullsi problemi nacional gjithmonë ka qenë dhe mbetet një plagë e hapët që kërkon shërim. Përveç kësaj, Kosova dhe viset e tjera me popullsi shqiptare në Jugosllavi janë bërë prej titistëve qendra të rëndësishme grumbullimi të kuislingëve shqiptarë, të banditëve, të spiunëve që, të instruktuar nga njerëzit e UDB-së, përgatitin kundër vendit tonë akte terroriste, diversioniste, sabotuese dhe sulme të armatosura. Klika e Beogradit ka vënë në lëvizje agjentë të vjetër serbë, anglezë dhe amerikanë si dhe agjentë italianë dhe gjermanë, për të mobilizuar reaksionin shqiptar të Kosovës dhe për të organizuar me këtë reaksion detashmente, të cilat, së bashku me banditët e tjerë shqiptarë, të hyjnë në territorin tonë dhe të shkaktojnë turbullira.

**Në vazhdim të bisedës me shokun Stalin folëm për gjendjen e rëndë në Partinë Komuniste të Jugosllavisë pas tradhtisë së Titos, për politikën antimarksiste, nacionaliste e shoviniste që ndiqte klika titiste kundër Shqipërisë e vendeve të tjera të demokracisë popullore. Në mënyrë të veçantë unë fola për gjendjen e popullsisë shqiptare në Kosovë e në vise të tjera të Jugosllavisë.**

— Vija e Partisë Komuniste të Jugosllavisë ndaj Kosovës dhe viseve të tjera me popullsi shqiptare në Jugosllavi, i thashë shokut Stalin, që nga fillimi i Luftës Antifashiste e gjer në Çlirim dhe akoma më tepër pas Çlirimit, ka qenë dhe është në pozita shoviniste e nacionaliste. Partia Komuniste e Jugosllavisë, nëse do të qe në pozita të shëndosha marksiste-leniniste, duhej t'i kishte kushtuar rëndësi të veçantë gjatë Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare çështjes së popullsisë shqiptare në Jugosllavi, pse ishte një minoritet i madh në numër dhe ngjitur me kufirin shqiptar. Pikëpamja jonë në vitet e para të luftës ishte se çështja e së ardhmes së Kosovës dhe e viseve të tjera shqiptare në Jugosllavi nuk duhej ngritur gjatë luftës, por shqiptarët e Kosovës e të viseve të tjera shqiptare duhej të luftonin kundër fashizmit në kuadrin e Jugosllavisë dhe mbas luftës ky problem do të zgjidhej nga të dyja partitë motra, nga regjimet demokratike popullore që do të vendoseshin në Shqipëri e në Jugosllavi, nga vetë popullsia shqiptare e atjeshme.

Çështja kryesore ishte që shqiptarët e Kosovës e të viseve të tjera të Jugosllavisë të ishin të sigurt e të bindeshin se, duke luftuar fashizmin krah për krah me popujt e Jugosllavisë, pas fitores do të ishin të lirë e do t'u krijoheshin mundësitë të vetëvendosnin për të ardhmen e tyre, pra të vendosnin vetë nëse do të bashkoheshin me Shqipërinë apo do të qëndronin në kuadrin e Jugosllavisë si një entitet me status të veçantë.

Një politikë e drejtë dhe parimore në këtë drejtim do të bënte që popullsia e Kosovës dhe e viseve të tjera me popullsi shqiptare në Jugosllavi, pavarësisht nga reaksioni i egër dhe propaganda demagogjike fashiste, të mobilizohej me të gjitha forcat në luftën e madhe antifashiste. Qysh në fillim të luftës ne ua shfaqëm udhëheqësve jugosllavë mendimin tonë se ata duhet ta mobilizonin popullsinë shqiptare në frymë patriotike, të lejonin që krahas flamurit jugosllav

të mbanin edhe flamurin shqiptar, të mendonin për pjesëmarrjen në numër më të madh të elementit shqiptar në pushtetin e ri që do të krijohej në luftë e sipër, të përkrahej e të zhvillohej te shqiptarët si ndjenja e madhe e dashurisë për Shqipërinë, atdheun e tyre, ashtu edhe ndjenja e vëllazërimit me luftën e drejtë të popujve të Jugosllavisë, të krijohej dhe të forcohej bashkëpunimi shumë i ngushtë i çetave shqiptare të Kosovës me Luftën Nacionalçlirimtare të vendit tonë, duke qenë këto çeta të Kosovës e të viseve të tjera të lidhura e të drejtuara nga Shtabi i Përgjithshëm i Ushtrisë Nacionalçlirimtare të Jugosllavisë etj. Por, siç tregoi realiteti, vazhdova t'i parashtroj mendimin tim shokut Stalin, udhëheqjes jugosllave nuk i leverdisnin këto kërkesa të drejta e të domosdoshme, ndaj ajo jo vetëm ishte e errët në deklaratat e saj me karakter parimor, por Titoja, edhe ne, edhe ata shokë jugosllavë që i konsideronin të drejta këto kërkesa, na akuzoi për «devijim nacionalist».

Politika shoviniste e nacionaliste nga ana e udhëheqjes jugosllave në Kosovë e në viset e banuara nga shqiptarët u intensifikua më tepër pas luftës, pavarësisht nga demagogjia dhe disa masa gjysmake, siç qe hapja e ndonjë shkolle shqipe, që ndërmori në fillim klika Tito-Rankoviç.

Sidoqoftë në vitet e para pas luftës ne akoma e quanim Partinë Komuniste të Jugosllavisë një parti motër dhe shpresonim se çështja e Kosovës dhe e viseve të tjera shqiptare do të gjente zgjidhjen e drejtë sapo të krijohej momenti i përshtatshëm.

Ky moment menduam se u krijua në kohën e nënshkrimit të traktatit[1] me Jugosllavinë dhe në atë kohë unë ia shtrova Titos këtë problem. Titoja më pyeti se ç'mendoja unë për Kosovën. «Kosova e viset e tjera me popullsi shqiptare në Jugosllavi, i thashë unë, janë toka shqiptare që fuqitë e mëdha padrejtësisht ia shkëputën Shqipërisë; ato i përkasin Shqipërisë dhe duhet t'i kthehen Shqipërisë. Tani që ne jemi dy vende socialiste janë kushtet që ky problem të zgjidhet drejt». Titoja më tha: «Jam dakord, ne e dëshirojmë këtë, por tash për tash nuk mund të bëjmë gjë, sepse nuk e kuptojnë dot serbët një gjë të tillë». «Në rast se nuk e kuptojnë sot, i thashë unë, duhet ta kuptojnë nesër».

Në këtë moment shoku Stalin më pyeti se kur i kam njohur unë Titon dhe udhëheqësit e tjerë jugosllavë. Pasi i thashë se i kam njohur pas luftës, në vizitën e parë që bëra në Beograd në vitin 1946, vazhdova:

— Problemi i Kosovës dhe i popullsisë shqiptare me banim në vise të tjera të Jugosllavisë, e ardhmja e tij mbetet një çështje për të cilën i takon të vendosë vetë populli i Kosovës dhe i viseve të tjera. Por ne, nga ana jonë, pa ndërhyrë kurrsesi në punët e brendshme të Jugosllavisë, asnjëherë s'do të pushojmë së përkrahuri të drejtat e vëllezërve tanë të një gjaku me banim në Jugosllavi, ne do të ngremë zërin kundër terrorit dhe politikës së shfarosjes që ndjek ndaj tyre klika e Tito-Rankoviçit. Në fund i thashë shokut Stalin, se rreth këtij problemi u kemi drejtuar juve një letër.

— Letrën tuaj e kam lexuar — m'u përgjigj shoku Stalin. — Jam i një mendimi me ju, se çështjen e së ardhmes së tij e vendos e do ta vendosë vetë populli i Kosovës.

Titoja, përveç politikës antimarksiste që ka ndjekur ndaj Kosovës, vazhdoi shoku Stalin, ka dashur të aneksojë edhe vetë Shqipërinë. Kjo u duk haptazi kur Titoja u orvat të dërgonte divizionet e tij në Shqipëri. Ne e ndaluam një veprim të tillë. Ne dhe ju e dimë se njësitë e ushtrisë jugosllave do të dërgoheshin në Shqipëri në ndihmë të Koçi Xoxes që ky, nëpërmjet forcave jugosllave, të likuidonte Shqipërinë e lirë dhe Qeverinë Shqiptare.



J. V. STALIN DHE SHOKU ENVER HOXHA NË STADIUMIN QENDROR TË MOSKËS, KORRIK 1947.

— Titoja, i thashë unë, përfitoi nga fakti që Greqia në atë periudhë, në çdo rast, bënte provokacione në kufijtë tanë dhe kurdisi intrigën se gjoja ne do të sulmoheshim «në shkallë të gjerë nga Greqia» se «sulmi është i afërt» dhe «përbën rrezik për Shqipërinë» etj. Pas kësaj Titoja, në bashkëpunim edhe me tradhtarët Koçi Xoxe e të tjerë, me të cilët qe lidhur tinëz, na propozoi që të dërgonte forcat e veta ushtarake në Shqipëri, pikërisht në Korçë e pastaj edhe në Gjirokastër për «të na mbrojtur nga sulmi grek». Ne e kundërshtuam me forcë këtë propozim dhe menjëherë ju vumë në dijeni edhe ju. Ishim të bindur se, nën maskën e divizioneve të ndihmës, ai synonte të pushtonte Shqipërinë dhe kjo ishte edhe përgjigjja që na erdhi nga ju në lidhje me njoftimin tonë.

Stalini me një nënqeshje, ku dukej edhe zemërimi edhe ironia e thellë, tha:

— Dhe tani Titoja na akuzon ne, sovjetikëve, se gjoja ndërhyjmë në punët e brendshme të Jugosllavisë, se gjoja paskemi dashur të sulmojmë Jugosllavinë! Jo, ne kurrë as kemi dashur e as mund të na shkojë ndër mend një gjë e tillë, sepse ne jemi marksistë-leninistë, jemi një vend socialist, dhe s'mund të veprojmë ashtu si mendon e vepron Titoja.

Unë, mendoj — vazhdoi shoku Stalin — që edhe në të ardhmen ne, si marksistë-leninistë, t'i godasim veprimet dhe pikëpamjet antimarksiste të Titos e të udhëheqjes jugosllave, por e theksoj, në asnjë mënyrë s'duhet të ndërhyjmë në punët e tyre të brendshme. Kjo s'do të ishte marksiste. Këtë çështje ta shikojnë komunistët jugosllavë dhe populli jugosllav; atyre u takon të zgjidhin problemet e të sotmes dhe të së ardhmes së vendit të tyre. Në këtë kuadër e shoh unë edhe problemin e Kosovës e të popullsisë tjetër shqiptare me banim në Jugosllavi. Ne s'duhet të lëmë asnjë shteg që armiku titist të na akuzojë pastaj se gjoja luftën tonë e bëjmë për prishjen e Federatës Jugosllave. Ky moment është delikat dhe do trajtuar me shumë kujdes, pse Titoja, duke thënë: «Ja, kërkojnë të na copëtojnë Jugosllavinë», jo vetëm grumbullon reaksionin, por përpiqet të tërheqë në anën e tij edhe elementët patriotë.

---

1 Është fjala për Traktatin e miqësisë, të bashkëpunimit dhe të ndihmës reciproke midis Republikës Popullore të Shqipërisë dhe Republikës Federative Popullore të Jugosllavisë, që u nënshkrua në korrik të vitit 1946.

### Me rastin e 80 vjetorit të lindjes

# ÇËSHTJA PËR TË CILËN LUFTOI ALI KELMENDI DO TË TRIUMFOJË EDHE NË KOSOVË

Para sa kohe, populli shqiptar përkujtoi me rrespekt të madh, me rastin e 80 vjetorit të lindjes, birin e lavdishëm të Kosovës dhe gjithë Shqipërisë, anëtarin e Kominternit, shokun e Dimitrovit e Telmanit, militantin e shquar komunist, Ali Kelmendin.

Qysh në fëmijëri Ali Kelmendi ndjeu thellë peshën e rëndët të robërisë dhe në moshë fare të re ai iu bashkua luftës për liri. Nën udhëheqjen e tribunit të vegjëlisë, Bajram Currit, ai luftoi me trimëri kundër armiqëve të Kosovës dhe gjithë Shqipërisë. Lufta kundër pushtuesëve të huaj ishte një shkollë e madhe për edukimin patriotik e revolucionar të Ali Kelmendit.

I ndjekur nga shovinistët jugosllavë, Aliu detyrohet të kalojë në Shqipëri, ku së bashku me të rinjtë përparimtarë të asaj kohe, zhvilloi një veprimtari të gjerë kundër regjimit feudoborgjez dhe shquhet si luftëtar i vendosur dhe organizator i talentuar në luftën për fitoren e forcave demokratike në Shqipëri. Ai mori pjesë me armë në dorë në Revolucionin Demokratik të Qershorit që përmbysi regjimin e urryer të satrapit Ahmet Zogu. Kur reaksioni shqiptar, me ndihmën e krajlit të Jugosllavisë dhe reaksionit ndërkombëtar, përmbysi qeverinë demokratike dhe vendosi përsëri regjimin anadollak zogolliar, Ali Kelmendi ishte nga të parët që e kuptoi të vërtetën e madhe se liria e demokracia e vërtetë mund të fitohen vetëm kur vetë populli i merr fatet e tij në duartë e veta dhe vetëm kur lufta e tij udhëhiqet nga një udhëheqje e sigurtë dhe besnike, që mund të jetë vetëm një parti e vërtetë komuniste. Për këtë qëllim të madh punoi dhe luftoi Ali Kelmendi, gjatë gjithë jetës së tij.

Veprimtarinë revolucionare Ali Kelmendi nuk e pushoi as jashtë Atdheut, ku u detyrua të emigrojë, i ndjekur nga reaksioni zogollian. Atje ai u edukua dhe u kalit si militant komunist, bëri një punë të madhe për sqarimin dhe bashkimin e emigrantëve shqiptarë. Në mars të vitit 1924, ai pranohet anëtar i Grupit Komunist shqiptar, të themeluar në Bashkimin Sovjetik.

Një vit më vonë Ali Kelmendi kthehet në Shqipëri dhe menjëherë i përvishet punës për përhapjen e ideve të marksizëm-leninizmit dhe organizimin e lëvizjes punëtore e komuniste. Në Shqipërinë e atëhershme, Aliu gjeti terren të favorshëm për një punë të tillë, që i detyrohej, siç shkruante ai, "karakterit të gjallë dhe të papajtueshëm të luftës së popullit shqiptar kundër regjimit nga njëra anë dhe nga ana tjetër, tradhtisë, pavendosmërisë dhe pasivitetit të politikanëve të drejtimeve tjera". Si detyrë të parë Aliu i shtroi vetesformimin e një grupi komunist me një qendër të vetme, e cila do ta drejtonte gjithë lëvizjen komuniste në Shqipëri dhe do të përgatiste terrenin për formimin e Partisë Komuniste, pa të cilën nuk mund të bëhej fjalë as për liri e pavarësi të vërtetë dhe as për demokraci e socializëm.

Grupi Komunist i Korçës që vepronte në atë kohë kishte të meta serioze në punën e tij, kurse, nga ana tjetër, elementët antimarksistë që ishin infiltruar brenda grupit e dëmtonin shumë veprimtarinë e tij. Ali Kelmendi mori kontakt me komunistët e këtij grupi dhe e ndihmoi atë të dilte nga gjendja në të cilën ndodhej. Udhëzimet e tij për



ALI KELMENDI
Hero i Popullit

shtrirjen e veprimtarisë ndër masat popullore në të gjithë Shqipërinë dhe sidomos ndër punëtorët, për kombinimin e punës legale me atë ilegale, për punën në radhët e shoqërive legale të punëtorëve e zejtarëve, për sigurimin e literaturës marksiste-leniniste studimin dhe përvetësimin e saj nga komunistët dhe punëtorët, për hedhjen në aksionet konkrete revolucionare etj. i hapën Grupit Komunist të Korçës përspektiva të reja e të çarta. Komunistët e Grupit të Korçës dhe të grupeve të tjera komuniste që u ngritën me iniciativën e tij, u lidhën më mirë me masat dhe formuan shoqëri të ndryshme të punëtorëve dhe zejtarëve, organizuan një varg grevash e demonstratash anë e kënd Shqipërisë dhe morën pjesë aktive në Kryengritjen antizogiste të Fierit. Këto aksione Ali Kelmendi i vlerësonte si "pagëzimi i parë i zjarrit dhe guri i provës" për komunistët shqiptarë.

Ali Kelmendi bëri një punë të madhe për njohjen nga komunistët shqiptarë të direktivave të Kominternit dhe zbatimin e tyre në mënyrë krijuese dhe në përshtatje me kushtet konkrete në Shqipëri. Ai propagandoi gjerësisht direktivën e Kominternit për krijimin e Frontit popullor antifashist, të cilin front ai e kuptonte si bashkim luftarak të masave popullore, të të gjithë patriotëve, demokratëve e antifashistëve të vërtetë, nën udhëheqjen e një pararoje të vërtetë komuni-

Ali Kelmendi ishte patriot i flaktë, por ai ishte edhe një internacionalist i vërtetë dhe konsekuent. Ai njihej dhe bashkëpunonte me komunistë nga vendet e ndryshme të Evropës e Ballkanit dhe ishte shok i ngushtë i udhëheqësve të mëdhenj proletarë, Gjergj Dimitrovit dhe Ernest Telmanit. Shpirtin e tij të madh internacionalist, ai e dëshmoi edhe me punën e madhe që bëri për organizimin e dërgimit të komunistëve e antifashistëve shqiptarë në ndihmë të popullit spanjoll, ku ishte i gatshëm të shkonte edhe vetë, me gjithë se ishte i sëmurë rëndë.

Puna e madhe që bënte Ali Kelmendi dhe cilësitë e rralla prej komunisti të vërtetë bënë që ai të fitonte dashurinë dhe rrespektin e të gjithë komunistëve të vërtetë shqiptarë dhe urrejtjen e renegatëve e trockistëve si Niko Xoxe, Zai Fundo etj. Ndaj armiqve, tradhtarëve dhe deviatorëve të ndryshëm ai nuk kishte mëshirë dhe i luftonte e demaskonte ata me ashpërsinë më të madhe. Me luftën konsekuente që bëri kundër elementëve deviacionistë dhe pikëpamjeve të tyre antimarksiste, Ali Kelmendi ndihmoi komunistët e vërtetë shqiptarë të gjenin rrugën e drejtë për realizimin e qëllimeve të tyre. Para largimit nga Shqipëria ai takohet edhe me shokun Enver Hoxha, tek i cili ai pa që në fillim një marksist-leninist të aftë, të pjekur e të vendosur.

Duke parë se ndjekjet, kërcënimet, burgosjet e internimet nuk mund ta ndalnin aktivitetin revolucionar të Ali Kelmendit, qeveria zogiste e dëboi atë nga Shqipëria. Vuajtjet dhe mundimet e shumta e lodhën aq shumë Aliun, sa që u sëmur rëndë nga tuberkulozi. Por, aktivitetin e tij revolucionar ai nuk e pushoi për asnjë çast, deri sa mbylli sytë përgjithmonë, në moshën më të mirë, më 11 shkurt 1939.

Emri i Ali Kelmendit ishte i njohur jo vetëm për komunistët shqiptarë, por edhe për komunistët e vendeve tjera. I madh ishte Aliu ynë e madhështor u bë edhe varrimi i tij. Pos emigrantëve të shumtë shqiptarë, në të morën pjesë dhe vunë kurora mbi arkivolin e tij edhe përfaqësues të Kominternit, të proletariatit francez, italian, jugosllav, grek, bullgar, rumunë, polakë etj. që ishin shprehje e dashurisë dhe rrespektit të tyre për Ali Kelmendin, "udhëheqësin e komunistëve shqiptarë".

Ali Kelmendi vdiq, por çështja për të cilën luftoi ai ishte e pavdekshme. Komunistët shqiptarë, shokët dhe nxënsit e Ali Kelmendit, nën udhëheqjen e shokut Enver Hoxha, themeluan më 8 Nëntor 1941 Partinë Komuniste Shqiptare dhe realizuan kështu ëndërrën e madhe të Ali Kelmendit për t'i siguruar popullit shqiptar një udhëheqje të sigurtë. I bashkuar si një trup rreth Partisë, populli shqiptar u ngrit në Luftën antifashiste nacionalçlirimtare, dëboi pushtuesit nazi-fashist, përmbysi pushtetin e klasave shfrytëzuese dhe vendosi pushtetin popullor, diktaturën e proletariatit. Shqi-

përia, të cilës Ali Kelmendi ia kushtoi gjithë jetën, nën udhëheqjen e Partisë dhe shokut Enver, është bërë sot një kopësht i lulëzuar, Kështjellë e pamposhtur e socializmit, Atdhe për të gjithë komunistët e vërtetë të botës. Shqipëria Socialiste është bërë ashtu siç e ëndërronte biri i saj i madh, Ali Kelmendi.

Partia e Punës e ka vlerësuar lart veprën revolucionare të Heroit të Popullit, Ali Kelmendit, njërit nga flamurtarët e parë të ideve të komunizmit në Shqipëri. Duke çmuar rolin e tij të madh, shoku Enver Hoxha ka thënë: "Shoku ynë i shquar, Ali Kelmendi, vazhdimisht i persekutuar, i torturuar, i burgosur, i internuar nga regjimi i Zogut, ka dhënë një kontribut të madh për lëvizjen komuniste; ai e orientoi në një vijë të drejtë grupin e Korçës dhe gjithë komunistët, me të cilët merrte kontakt, i mësonte dhe i edukonte. Ai ndihmoi për organizimin e shëndoshë të punës në lëvizjen punëtore".

Çështja për të cilën Ali Kelmendi shkriu të gjitha energjitë e tij, triumfoi në RPS të Shqipërisë por jo edhe në Kosovën e tij të dashur. Tradhtia e poshtër e revizionistëve titistë dhe disa sahanlëpirësve shqiptarë bëri që populli martir i Kosovës dhe viseve tjera shqiptare në Jugosllavi, megjithë gjakun që derdhi si lumë të mbetej përsëri në robëri, në shtypje e shfrytëzim të egër, në errësirë, skamje e mejrim.

Armiqtë dhe tradhtarët janë munduar ta bëjnë popullin tonë të robëruar që ta harrojë birin e tij të shtrenjtë dhe çështjen e madhe për të cilën punoi dhe luftoi ai. Por këtij qëllimi të poshtër ata nuk do t'ia arrijnë kurrë. Emri dhe vepra e Ali Kelmendit janë të gjallë dhe të shtrenjtë në zemrat e gjithë klasës punëtore, patriotëve e komunistëve të Kosovës, janë burim i madh frymëzimi në luftën e madhe të popullit tonë për liri e socializëm. Populli heroik i Kosovës, i prirë nga bijtë e tij marksistë-leninistë, vazhduesit e vërtetë të rrugës së Ali Kelmendit, do të ngritet përsëri dhe me gjakun e tij do ta bëjë Kosovën të lirë dhe socialiste, ashtu siç e dëshironte edhe biri i saj dhe i gjithë Shqipërisë, Ali Kelmendi. Çështja për të cilën punoi dhe luftoi Ali Kelmendi do të triumfojë patjetër edhe në Kosovë.

# JEMI SHQIPTARË E ASGJË TJETËR

> " ÇONJU SHQYPTARË PREJ GJUMIT ÇONJU,
> T'GJITHË SI VLLAZËN N'I BESË SHTRËNGONJU:
> E MOS SHIKONI KISHA E XHAMIA
> FEJA E SHQYPTARIT ASHT SHQYPTARIA!"
> (Pashko Vasa)

Siç është njohtuar edhe zyrtarisht, gjatë gjysmës së parë të muajit prill, në Jugosllavi do të bëhet regjistrimi i përgjithshëm i popullsisë (i pesti me radhë pas luftës). Këto regjistrime, regjimi titist i ka bërë gjithmonë për hesape të vetat dhe me qëllime të caktuara politike. Pos tjerash, revizionistët jugosllavë i kanë shfrytëzuar ato edhe për qëllime të poshtra antishqiptare. Me anë të mashtrimeve, presioneve, spekulimeve e falsifikimeve të ndryshme ata kanë bërë që gjatë çdo regjistrimi shumë shqiptarë të mos "regjistrohen" fare ose të regjistrohen jo shqiptarë, por "turq", "muslimanë", "serbë", "maqedonë" e "malazezë". Në këtë mënyrë numri i shqiptarëve në Jugosllavi, sipas statistikave, ishte gjithmonë shumë më i vogël se numri i tyre i vërtetë.

## SHQIPTARËT NUK JANË JUGOSLLAVË

Qëllime të tilla padyshim që fshihen edhe pas regjistrimit të prillit. Jo rastësisht, në shtypin jugosllav, ka kohë që është shtruar çështja e deklarimit të pjestarëve të kombeve të ndryshme si "j u g o s l l a v ë". Propaganduesit dhe përkrahësit e një deklarimi të tillë mundohen ta arësyetojnë atë me "përzierjen e popullsisë në Jugosllavi", me "ndjenjën e patriotizmit jugosllav", me "rëndësinë që do të kishte një deklarim i tillë për forcimin e vëllazërim-bashkimit" etj. etj., por, në të vërtetë, pas idesë për t'u deklaruar "jugosllav" fshihen qëllime të rrezikshme shoviniste e reaksionare.

Shovinistët serbomëdhenj gjithmonë janë përpjekur për një Jugosllavi unitariste, ku nuk do të kishte kombe e kombësi të ndryshme, por të gjithë do të ishin e do të quheshin "jugosllavë"; e dihet pastaj se e kujt do të ishte një Jugosllavi e tillë. Qëllime të tilla shoviniste ka edhe kërkesa që në regjistrimin e popullsisë njerëzit në vend të përkatësisë së tyre kombëtare të shënojnë "jugosllavë".

Në pamje të parë duket (dhe revizionistët lënë të kuptohet kështu) sikur kjo çështje është shtruar pa ndonjë qëllim të keq dhe jo nga ndonjë organ a personalitet shtetëror, por si mendime dhe dëshira spontane të lexuesëve e individëve të ndryshëm nga radhët e masave. Por, në fakt, po ta shikosh thellë këtë çështje, del çartë se ajo jo vetëm është e organizuar, por edhe burimi i këtij helmi gjindet në qarqet reaksionare të udhëheqjes më të lartë të Jugosllavisë revizioniste. Vetë kryerevizionisti Tito, në intervisten e tij të fundit, me rastin e Ditës së Republikës, dhënë gazetës "Mladost", theksonte se i kishte pëlqyer shumë, kur qysh para dhjetë vitesh " kishte lexuar "se të rinjtë në numër të madh deklarohen për jugosllavizëm" ("za jugoslovenstvo"). "...ne të gjithë, në të njejtën kohë, shtonte ai, jemi jugosllavë" ?! Ndërsa shtypi jugosllav, duke u mbështetur në këto "deklarime avangarde të Titos" shkon edhe më larg, duke theksuar se "...çdo deklarim tjetër (d.m.th. jo "jugosllav") sot do të ishte i zbehtë dhe pothuajse i parëndësishëm" ?!

Por, nuk është çështje e Titos dhe e këlyshve të tij se si do të deklarohen popujt jugosllavë. Ajo është çështje e vetë këtyre popujve dhe ata me siguri nuk do lejojnë të bien në kurthet e rrezikshme që u ngrehin shovinistët.

Aq më pak mund të shiten këto këshilla "avangarde" tek ne shqiptarët në Kosovë dhe në viset tjera shqiptare në Maqedoni, Serbi e Mal të Zi. J u g o s l l a v do të thotë s l l a v i j u g u t, e dihet botërisht se ne jo vetëm nuk jemi sllavë të jugut, por nuk jemi fare sllavë. Ne nuk jemi sllavë të jugut, por jemi shqiptarë të veriut. Fakti se ne jemi të pushtuar nga Jugosllavia, këtu nuk ndryshon asgjë. Në trojet tona kanë ardhur e kanë shkuar shumë pushtues, por ne kemi qenë dhe kemi mbetur shqiptarë. Prandaj, të deklarohet në çfarëdo mënyre një shqiptar "jugosllav", kjo do të thotë që ai të mohojë gjakun e tij shqiptar, të mohojë prejardhjen e tij, të mohojë gjuhën shqipe...do të thotë të mos jetë më shqiptar. E të mohosh atë që të parët tanë e kanë ruajtur në shekuj me aq shumë gjak e sakrifica, është një ligësi dhe poshtërsi e madhe. "Shqiptarë" të tillë sot ka shumë pak, dhe, nëse ka ndonjë ai meriton urrejtjen dhe përbuzjen më të madhe të të gjithëve. Mjer nënat që kanë lindur "shqiptarë" të tillë!

## TË MOS NGATËRROHEN KOMBI DHE FEJA

Ashtu si në të kaluarën armiqtë e popullit tonë do të përpiqen që ne shqiptarët të deklarohemi si "turq" ose "muslimanë", duke e ngatërruar me qëllim përkatësinë kombëtare me atë fetare.

Por, kombi dhe feja nuk janë e njejta gjë. Kur, në regjistrim kërkohet përkatësia kombëtare, kjo nuk ka të bëjë fare me besimin fetar që kanë banorët, por me kombin e tyre, me gjakun që kanë, me gjuhën, zakonet etj. Nëse një shqiptar deklarohet se është "turk" apo "musliman" kjo nuk don të thotë se ai u "shkrua" si besimtar i fesë islame, por llogaritet se nuk është shqiptar, por pjestar i një kombi tjetër, i kombit turk, "boshnjak" ("musliman") etj. Ata që regjistrohen kështu bëjnë vetëm që të zvogëlohet numri i vërtetë i shqiptarëve në Jugosllavi e mu këtë e dëshirojnë armiqtë e popullit tonë.

Regjistrimi që do të bëhet nuk është një regjistrim i thjeshtë i popullsisë, nuk është vetëm një çështje statistike e demografie, por është edhe një çështje me rëndësi të madhe politike për të ardhmen. Prandaj, ne u bëjmë thirrje të gjithë shqiptarëve të ndershëm në Kosovë, Maqedoni, Serbi e Mal të Zi që të mos mashtrohen nga propaganda e rrezikshme e armiqve tanë, që në shekuj janë munduar të na zhdukin e shkombëtarizojnë. Ne shqiptarët e Kosovës, Maqedonisë, Serbisë dhe Malit të Zi nuk jemi as jugosllavë, as turq dhe as "muslimanë" ("boshnjakë"), prandaj asnjë shqiptarë nuk duhet të deklarohet i tillë. Ne jemi vetëm shqiptarë dhe në rubrikën ku shënohet përkatësia kombëtare, të gjithë duhet të shkruajmë vetëm fjalën e dashur s h q i p t a r dhe asgjë tjetër.

K.Z.

# HAPAT KILOMETËR TË SHQIPËRISË SOCIALISTE

Endërrat shekullore të popullit shqiptar për liri, pavarësi e përparim shoqëror u bënë realitet vetëm me fitoren e revolucionit popullor dhe vendosjen e diktaturës së proletariatit në Shqipëri. Shqipëria e para çlirimit ishte vendi më i prapambetur në Evropë si në pikëpamje ekonomike ashtu edhe në atë arsimore, kulturore, sociale e shëndetësore. Populli jetonte në skamje e mjerim, kurse pasuritë e tij i shfrytëzonin e i grabitnin të huajtë dhe regjimi satrap i Zogut.

Çlirimi Shqipërinë e gjeti në një gjendje të rëndë e të vajtueshme. Ekonomia e prapambetur shqiptare, gjatë luftës u shkatërrua plotësisht. Për industri as që mund të bëhej fjalë, sepse edhe ato pak objekte industriale, miniera etj. kishin dalur jashtë përdorimit. U shkatërruan rrugë e ura, fshatra e qytete. Nga 2500 fshatra e qytete, sa kishte gjithë Shqipëria, 1850 u rrënuan e dëmtuan nga lufta. Partia dhe pushteti i ri, në vitet e para të çlirimit, përveç vështirësive e pengesave tjera u desht të përballonin edhe veprimtarinë sabotuese e armiqsore të angloamerikanëve, revizionistëve titistë etj. të cilët donin ta zhduknin fare Shqipërinë e re socialiste.

Por, populli ynë patriot, i mobilizuar si në epopenë e lavdishme të Luftës Nacionalçlirimtare, me vullnet të çeliktë, i udhëhequr nga Partia Komuniste Shqiptare (sot PPSH), i hyri veprës së madhe të ndërtimit të socializmit në Shqipëri. Kështu, vetëm për dy vjet u zhdukën pasojat e rënda që la lufta kudo në Shqipëri.

Vetëm 36 vjet kanë kaluar prej atyre kohëve të vështira, por transformimet që kanë ndodhur në Shqipërinë socialiste mund të maten vetëm me shekuj. Shqipëria, dikur e varfër dhe e prapambetur, Shqipëria e kandilit, sëmundjeve dhe legjendave të misrit, sot është shndërruar në vend socialist me ekonomi të zhvilluar e dinamike, me nivel arsimor e kulturor të lartë dhe me një mbrojtje të fuqishme e të sigurtë.

Shqiperia socialiste ka sot një ekonomi të zhvilluar që nuk i njeh asnjë nga plagët e ekonomive kapitaliste e revizioniste si krizat, inflacionin, ngritjen e çmimeve, papunësinë e kurbetin, rënien e prodhimit, borxhet e plagë të tjera.

Industria e sotme shqiptare është një industri e zhvilluar dhe shumëdegëshe. Krahasuar me vitin 1938, në vitin 1960 prodhimi i qymyrgurit, p.sh., u rrit 86,6 herë, kurse në vitin 1979 mbi 400 herë. Prodhimi i kromit u shtua, më 1960 dhe 1979 kundrejt vitit 1938, rrespektivisht 38,7 herë dhe 176 herë, i bakrit 12 dhe 336 herë i hekur-nikelit 3,6 dhe 353 herë etj. Zhvillim të shpejtë dhe të pandërprerë ka pasur edhe energjetika. Prodhimi i energjisë elektrike në vitin 1979, kundrejt vitit 1938 është rritur 322 herë, kurse vetëm ajo që prodhohet nga hidrocentralet, 580 herë. Duke marrë për bazë vitin 1938, prodhimi i përgjithshëm industrial më 1979 ishte 125 herë më i madh. I gjithë prodhimi industrial i vitit 1938

Gjatë pesëvjeçarit të fundit u ndërtuan e u vunë në shfrytëzim shumë vepra të rëndësishme të industrisë shqiptare. Këto ditë përfundoi ndërtimi i Hidrocentralit të madh "Drita e Partisë", kurse disa reparte të Kombinatit Metalurgjik, ka kohë që janë vënë në shfrytëzim. Nga ky kombinat, qysh moti doli giza dhe çeliku i parë i markës shqiptare, kurse tash, aty, prodhohen rreth 50 lloje çeliqesh. Në Kombinatin e autotraktorëve "Enver Hoxha, në vitin, 1978, u prodhua traktori i parë shqiptar e së shpejti do të prodhohet edhe kamioni. Këtyre gjiganteve iu shtuan edhe Fabrika e pasurimit të hekur-nikelit në Gurin e Kuq, Uzina e pasurimit të bakrit në Laç, Uzina e plastmasit në Lushnje, Kombinati Poligrafik në Tiranë, Fabrika e letrës në Lezhë, Uzina e përpunimit të thelle të Naftës në Balsh etj. etj. Zhvillim të hovshëm, gjatë viteve të pushtetit popullor pati edhe industria e materialit ndërtimor, e cila në vitin 1979, kundrejt vitit 1938 është rritur 263 herë. Krejt e re në Shqipërinë socialiste është industria kimike, e cila për herë të parë ka filluar prodhimin në vitin 1950 dhe që sot është bërë një industri e zhvilluar dhe komplekse.




Shqipëria sot eksporton shumë artikuj industrialë e bujqësorë. Në vitin 1980 rreth 70 për qind të eksportit shqiptar e përbënin mallrat e përpunuara dhe gjysëm të përpunuara. Sot Shqipëria eksporton naftë, energji elektrike, tela bakri, krom (me eksportin e kromit Shqipëria zë një ndër vendet e para në botë), prodhime të industrisë mekanike, prodhime bujqësore e blegtorale, prodhime kimike, çimento etj. Eksporti shqiptar është në rritje të vazhdueshme dhe mbulon krejtësisht importin. Shqipëria nuk njeh deficite tregtare.

Krahas industrisë, një zhvillim të hovshëm nga pesëvjeçari në pesëvjeçar, nga viti në vit, ka pasur edhe bujqësia, baza e ekonomisë socialiste. Me kolektivimin e përgjithshëm të bujqësisë u krijua baza e ekonomisë socialiste edhe në fshatin shqiptar. Zhvillimi aq i vrullshëm i industrisë shqiptare nuk do të ishte i mundshëm pa zhvillimin e shpejtë bujqësisë në baza socialiste.

Shqipëria socialiste ka shënuar suksese të mëdha në zhvillimin dhe intensifikimin e bujqësisë. Rritje e ndjeshme është shënuar në prodhimin e drithrave të bukës, të bimëve e madhe historike për Shqipërinë është sigurimi i të gjithë bukës në vend. Shqipëria nuk blen më bukë nga vendet e tjera. Viti 1980 është viti i pestë që prodhimi i drithrave plotëson nevojat e vendit, bile edhe eksportohet. Zhvillimi i bujqësisë është i kundërtë me atë që po ndodh në vendet borgjeze e revizioniste, ku bujqësia është në krizë të rëndë dhe shkatërrim të vazhdueshëm. Në RPS të Shqipërisë fshati rritet e lulëzon çdo ditë, difernecat e tij me qytetin zvogëlohen vazhdimisht. Sot në Shqipëri ka 2,5 herë tokë të punueshme më shumë se në vitin 1938, kurse 60 për qind e saj ujitet dhe me këto Shqipëria zë një ndër vendet e para në botë.

Partia dhe pushteti popullor i kanë kushtuar dhe i kushtojnë një kujdes të veçantë arsimit e kulturës së popullit. Rrjeti i shkollave të të gjitha kategorive, i shtëpive të kulturës, bibliotekave, muzeumeve e institucioneve tjera arsimore e kulturore është shtrirë në të gjithë vendin. Brenda vitit, në Shqipëri, botohen 10 milionë e 500 mijë ekzemplarë librash, ose rreth katër ekzemplarë për banorë. Libri shqiptar shkon në 34 vende të botës, ndërsa gazetat e revistat shqiptare shiten në mbi 60 vende.

Krahas arsimit e kulturës, hapa të mëdhenj përpara ka bërë edhe shëndetësia. Shqipëria feudoborgjeze ishte e njohur si vend i sëmundjeve të shumëta, kurse epidemitë e ndryshme shpesh bënin kërdinë në popull. Në vitin 1938 Shqipëria kishte gjithësejt 122 mjekë,

(vijon nga faqja 8)

mjeku i takonin atëherë,mesatarisht,jo më pak se 8500 banorë,kurse sot Shqipëria ka një mjek e stomatolog për vetëm 579 banorë. (Në komunën e Prizrenit,që në Kosovë konsiderohet e zhvilluar,një mjeku i takojnë 4800 banorë.)Në Shqipërinë socialiste kontrollimi,shërbimi mjeksor dhe kurimi janë falas për të gjithë popullin. Ky është një tregues tjetër që dëshmon se shteti socialist çdo gjë e bën për të mirën e popullit.

Bashkë me jetën e re socialiste që po lulëzon kudo në Shqipëri,po formohet e kalitet njeriu i ri socialist,me ide e mendime të reja revolucionare,me botëkuptim të ri e me moral të lartë komunist.Partia dhe shteti shqiptar gjatë gjithë kohës i kanë kushtuar dhe i kushtojnë kujdes të madh edukimit e formimit të njeriut të ri,krijuesit e farkëtuesit të të gjitha fitoreve.Formimi i njeriut të ri,me të drejtë,vlerësohet si njëra nga fitoret kryesore të Shqipërisë socialiste.

Arritjet e rëndësishme në industri,bujqësi e në sektorët e tjerë të ekonomisë kanë bërë që të realizohet me sukses politika e Partisë për ngritjen e mirëqenjes së popullit. Përmirësimi i vazhdueshëm i mirëqenies materiale e kulturore të masave është një nga qëllimet më të larta të rendit socialist.Shqipëria socialiste është i vetmi vend në botë pa taksa e tatime.Ajo është i vetmi vend ku çmimet jo vetëm nuk ngriten,por ulen vazhdimisht,kurse të ardhurat dhe standardi jetësor njohin vetëm ngritje të pandërprerë.

Kujdesin e Partisë dhe shtetit shqiptar për popullin e tregoi edhe rasti i tërmetit të 15 prillit të vitit 1979.Nën parullën revolucionare "një për të gjithë e të gjithë për një",vetëm gjatë pesë muajve,u meremetuan jo më pak se 14 mijë e 522 shtëpi banimi dhe 165 objekte të ndryshme ekonomike e shoqërore,si shkolla,kopshte,çerdhe,shtëpi kulture, qendra shëndetësore etj.Shtëpitë e reja që u ndërtuan me shpenzime të shtetit,iu dhanë falas,si pronë personale, të gjithë banorëve të goditur nga tërmeti.Krejt ndryshe ndodhi në viset e goditura nga i njejti tërmet në Mal të Zi,ku popullsia,sidomos ajo shqiptare,jo vetëm nuk u ndihmua,por edhe pengohet t'i rindërtojë shtëpitë e rrënuara(Në qytetin e Ulqinit,ku as për së afërmi nuk janë zhdukur pasojat e tërmetit,nën pretekstin e "urbanizimit" të qytetit,banorët nuk mund të ndërtojnë ose të meremetojnë shtëpitë,por detyrohen të marrin rrugën e hidhur të kurbetit.)

Të shumtë e të egër kanë qenë armiqtë që janë përpjekur dhe përpiqen ta ndalin marshimin e Shqipërisë socialiste,por gjithmonë kanë dështuar e do të dështojnë me turp para unitetit të çeliktë Parti-popull.Këtë fat e kanë pësuar të gjithë armiqtë e Shqipërisë që nga imperialistët anglo-amerikanë e deri te revizionistët titistë.Këta armiq të tërbuar të marksizëm-leninizmit,revolucionit e socializmit,kanë vendosur sot një bllokadë të egër e të gjithanshme ndaj atdheut tonë të dashur,por nuk ka forcë në botë që ta ndalë marshimin e tij fitimtar drejt ndërtimit të plotë të shoqërisë socialiste në Shqipëri.

Shqipëria është vendi i vetëm në botë, ku valvitet i lirë e krenar flamuri i kuq i Marksit,Engelsi,Leninit e Stalinit,ku forcohet çdo ditë e më shumë diktatura e proletariatit.Vetëm nën flamurin e lavdishëm të marksizëm-leninizmit dhe nën udhëheqjen e urtë e largpamëse të Partisë së madhe të Punës, mund të arrinte Shqipëria jonë suksese te tilla madhështore.

Populli ynë në Shqipërinë socialiste punon, ndërton dhe mbron socializmin duke e mbajtur në njëren dorë kazmën e në tjetrën pushkën. Nën udhëhqjen e urtë të Partisë,me besim të plotë në forcat e veta,me vullnet e optimizëm revolucionar dhe me vendosmërinë për të ecur kurdoherë përpara ai po e mbyll vitin 1980 me një bilanc të pasur fitoresh të reja në të gjitha fushat,duke e bërë Atdheun edhe më të bukur,më të begatshëm e më të fortë.

Me mbylljen e këtij viti,Shqipëria mbyll me sukses edhe planin e saj të gjashtë pesëvjeçar.Nga pesëvjeçari në pesëvjeçar,Shqipëria ngjiti shkallët e socializmit,ndërtoi vendin,ngriti atë ekonomi të fuqishme,atë industri të zhvilluar e shumëdegëshe,atë bujqësi moderne socialiste e atë mbrojtje të pathyeshme.Në kohën kur ekonomia e botës kapitaliste e revizioniste vuan nga plagë të pashërueshme dhe shkatrrimtare,ekonomia shqiptare ecën me ritmet e rritjes së vazhdueshme.Nga viti 1950 e gjer më sot,produkti i përgjithshëm shoqëror është rritur 3,2 herë më shpejt se rritja e popullsisë.Të ardhurat kombëtare janë rritur 2,7 herë më shpejt,prodhimi i përgjithshëm industrial 4,6 herë dhe prodhimi i përgjithshëm bujqësor 2 herë më shpejtë se rritja e popullsisë.Vetëm gjatë viteve 1979/1980,kur Shqipëria nuk merrte asnjë ndihmë e kredi nga jashtë,produkti shoqëror u rrit mesatarisht 6,3 për qind,kurse prodhimi industrial u rrit me ritëm mesatar vjetor prej 8,1 për qind.

Edhe gjatë pesëvjeçarit të ardhshëm,të shtatit me radhë,populli ynë në Shqipërinë socialiste do të mobilizohet dhe do të realizojë me sukses detyrat e caktuara për zhvillimin ekonomiko-shoqëror të vendit dhe mbrojtjen e Atdheut.Viti 1980 është viti i parë i Pesëvjeçarit të shtatë,i cili hartohet duke u mbështetur krejtësisht në forcat e veta dhe pa asnjë ndihmë e kredi të huaj.Ky plan do të jetë plani më madhështor që ka hartuar gjer tani Shqipëria.Ai parasheh të ndërtohen vepra industriale,bujqësore,arsimore,kulturore, shëndetësore etj. aq sa janë ndërtuar gjatë katër pesëvjeçarëve të parë të marë së bashku (1950-1970).

Viti 1981 do të jetë me siguri vit i fitoreve të reja,akoma më të mëdha.Grushtbashkuar rreth Partisë dhe Komitetit të saj Qendror me shokun Enver Hoxha në krye,populli heroik shqiptar do të shkojë duarplotë e ballëlartë në Kongresin e 8 -të të Partisë së lavdishme të Punës.

# Dëgjoni RADIO TIRANËN



| ORA | NË VALË të mesme (MW) | NË VALË të shkurtëra(SW) |
|---|---|---|
| 5-7 | 221 m.<br>275 m.<br>463 m. | 60 m. |
| 7-8 | 275 m.<br>463 m. | 60 m. |
| 8-12 | 221 m.<br>300 m. | 60 m. |
| 12-18 | 275 m.<br>463 m. | 60 m. |
| 18-20,30 | 221 m.<br>275 m.<br>463 m. | 60 m. |
| 20,30-23 | 221 m.<br>275 m.<br>463 m. | |

Emisioni për shqiptarët jashtë Atdheut

| ORA | NË VALË të mesme (MW) | NË VALË të shkurtëra(SW) |
|---|---|---|
| 1-2 | | 31 m.<br>41 m.<br>49 m. |
| 3-4 | | 31 m.<br>41 m.<br>49 m. |
| 7-8 | 247 m. | 49 m. |
| 14-15 | 206 m. | 42 m. |
| 19-20 | | 42 m.<br>49 m. |

# KRIZË E DEGJENERIM NË JUGOSLLAVINË TITISTE

Jugosllavia titiste është mbërthyer sot nga një krizë e thellë dhe e gjithanshme. Kjo krizë sa vjen e thellohet duke e bërë kështu jetën e masave popullore gjithnjë e më të vështirë e të padurueshme. Në këtë krizë kaq të thellë sistemin anarko-sindikalist "vetadministrues" jugosllav e solli zhvillimi në rrugë kapitalite i ekonomisë dhe i sferave të tjera të jetës. Si rrjedhim, sistemi jugosllav vuan nga plagë të njejta e të pashërueshme të sistemit kapitalisto-revizionist botëror.

Rënja e prodhimit në shumë degë dhe anarkia në prodhim, ngritja e përditshme e çmimeve, ngritja e shpejtë e kostos së jetesës së masave popullore, inflacioni i papërmbajtur, papunësia dhe emigracioni i shfrenuar i krahut të lirë të punës jasht shtetit, borxhet deri në fyt, konkurrenca e egër në treg, zhvillimi jo i barabartë, kaosi politik e ideologjik, grindjet e konfliktet për pushtet, shthurja morale, mënyra kapitaliste e jetesës, etj. janë disa nga pamjet e shëmtuara të krizës së gjithanshme që e ka mbërthyer Jugosllavinë titiste prej kohësh.

Karaketristikë e ekonomisë jugosllave është jo vetëm zhvillimi i dobët e disproporcional, por edhe mosrealizimi i planeve të prodhimit e humbjet përditë e më të mëdha. Gjatë vitit 1979 ekonomia jugosllave kishte rreth 19 miliardë dinarë humbje, që ishin 23 për qind më të mëdha se ato të një viti më parë. Ndërkaq, vetëm për nëntë muajtë e parë të vitit 1980 humbjet kapnin shumën prej 20,3 miliardë dinarësh (30 për qind më tepër se në periudhën e njejtë të vitit 1979) Këto humbje u krijuan në degët dhe sektorët më të rëndësishëm të ekonomisë, si në metalurgjinë e zezë dhe atë të ngjyrosur, në industrinë ushqimore e atë të jometaleve, bujqësi etj.

Humbjet e vazhdueshme dhe gjithnjë në rritje bien mbi kurrizin e punëtorëve dhe të masave tjera punonjëse. Për t'i mbuluar humbjet, ndërmarrjet futen në borxhe të reja te bankat, apo i harxhojnë rezervat e tyre të fundit, i ulin pagat e punëtorëve etj. Megjithatë humbjet e vitit 1979 u mbuluan vetëm 84 për qind (më se 90 për qind e mjeteve për mbulimin e humbjeve kanë qenë kredi "sanuese" të bankave me afate të shkurtëra kthimi e kamata të larta).

Bankat janë faktor vendimtar dhe dirigjues në ekonominë jugosllave. Kështu, shpeshherë ato duke parë gjendjen e vështirë në ndërmarrje, nuk u lejojnë atyre kredi "sanuese". Prandaj jo rrallë reparte e ndërmarrje të tëra falimentojnë, duke i lënë rrugëve qindra e mijëra punëtorë.

Ekonomia jugosllave i ka hapur dyert të për kapitalin botëror e veçanërisht për atë amerikan. Ndërmarrjet "vetadministruese" jugosllave në një pjesë të madhe janë ngëitur nga kapitali amerikan, gjermanoperëndimor, sovjetik, francez, japonez, kanadez, anglez etj. Firmat e ndryshme kapitaliste janë të lira të bëjnë investime kudo në Jugosllavi, të shfrytëzojnë lëndët e para dhe krahun e lirë të fuqisë punëtore. Borxhet ndaj kapitalit të huaj kalojnë mbi 20 miliardë dollarë amerikanë. Kapitali i huaj kapërcen gjysmën e vlerës së kapitalit të përgjithshëm në Jugosllavi. Nga gjithësejt 996 miliardë dinarë të investuar gjatë vjetëve 1976-1979, më se 653 miliardë ishin kredi nga bankat dhe mjetet e huaja. Vetëm obligimet e ekonomisë jugosllave për kamata të kredive të shfrytëzuara në vitin 1979 kapin shumën prej 62,7 milionë dinarëve, ndaj 44,1 milionëve, sa kishte një vit më parë.

Edhe në vitin 1980 revizionistët jugosllavë i shtrinë dorën vendeve kapitaliste dhe morën një numër kredish. Nga Banka Ndërkombëtare e Uashingtonit u morën disa sosh. Njëra që do të përdoret gjoja për zhvillimin e bujqësisë kapitaliste jugosllave kap vlerën prej 86 milionë dollarësh amerikanë, tjetra për ndërtimin e rrugëve në Slloveni, Kroaci, Vojvodinë e Serbi kap vlerën prej 125 milionësh ndërsa një tjetër me vlerë prej 120 milionë dollarësh do të përdoret gjoja për zhvillimin e industrisë jugosllave. Regjimi nuk ngurroi që vitin e kaluar tua shtrijë dorën edhe kapitalistëve kanadezë, francezë, japonezë, anglezë sheikëve kuvajtas etj. Kohëve të fundit vetëm nga bankat kapitaliste angleze për bankat jugosllave u akordua një kredi e re prej 400 milionë dollarësh amerikanë.

Propaganda çjerrse jugosllave mundohet më kot të na e mbush mendjen se ngritja e disa objekteve të reja është rezultat i ndërtimit të socializmit në Jugosllavi. Por, siç na mëson marksizëm-leninizmi, socializmi kurrë nuk mund të ndërtohet me ndihmën e imperialistëve. Barra e borxheve kaq të mëdha e rëndon akoma gjendjen edhe ashtu të vështirë të klasës punëtore jugosllave dhe të masave të gjera, siç u detyrua të pohojë para sa ditësh edhe njëri nga krerët e klikës titiste, V. Bakariç.

Përveç borgjeve të mëdha, Jugosllavia ka një deficit të madh tregtar me vendet tjera, e në mënyrë të veçantë me vendet e zhvilluara kapitaliste, që e ka vënë ekonominë jugosllave në një pozitë shumë të vështirë. Vetëm gjatë vitit 1979 deficit në tregtinë e jashtme arriti në 6 miliardë e 372 milionë dollarë amerikan. Eksporti mezi mbulonte gjysmën e vlerës së importit. Për këtë arësye "Veça" ekzekutive jugosllave u mundua ta frenojë importin, por megjithatë përveç pasojave të mëdha në çrregullimin e tregut nuk përfitoi gati asgjë. Veç kësaj, kjo "veçe" u detyrua të bëjë zhvleftësimin e dinarit për të shtatën herë pas luftës, këtë herë jo më pak se 30 për qind. Inflacioni ishte i papërmbajtur dhe kaloi shkallën 32 për qind. Aftësia riprodhuese dhe akumuluese e ekonomisë është në rënie të vazhdueshme.

Për të dalë nga gjendja e vështirë në të cilën ndodhen, revizionistët kanë ndërmarrë një varg masash, si ato për kursim, për stabilizim, ngritje çmimesh, ngritje të taksave e tatimeve etj. Vetëm gjatë vitit 1980 u ngritën çmimet e gati të gjithë artikujve në treg dhe të shërbimeve, bile në shumë raste mbi 100 për qind. Gjatë këtij viti, u ngritën çmimet e miellit e të bukës, të qumështit e yndyrnave ushqimore, të sheqerit, mishit, pemëve e perimeve, të kafesë e çajit, të barnave, detergjenteve, naftës, rrymës elektrike, çmimet e udhëtimit, të qirasë, të shërbimeve komunale etj. etj. Vetëm për shtatë muajtë e parë indeksii çmimeve u rrit jo më pak se 27,3 për qind. Çmimet me pakicë gjatë 11 muajve u shtuan 35,7 për qind, ndersa vetem gjatë nentorit, në krahasim me tetorin, 2,5 për qind.

Derisa çmimet ngriten për ditë e pa kontroll, pagat e punëtorëve mbesin "të ngrira", zvoglohen (në përqindje) apo bllokohen fare për kohë të gjatë. Kështu, të ardhurat personale reale, siç u detyruan të pranojnë edhe vetë revizionistët në mbledhjen e parakohshme të KQ të LKJ janë në rënie të vazhdueshme, siç është në rënie edhe shkalla e konsumit të përgjithshëm. Kostoja e jetesës ishte për ditë e më e lartë dhe vetëm gjatë gjysmës së parë të vitit 1980 ajo u shtrenjtua 32 për qind. Në shtator të po këtij viti shpenzimet e jetesës ishin jo më pak se 3,4 për qind më të larta se një muaj më parë.

Përveç çmimeve, revizionistët ngrisin edhe taksat e tatimet mbi popullsinë. Me anë të tyre ata iu grabisin popullsisë miliarda dinarë të cilat shkojnë për fryerjen skandaloze të aparateve burokratike administrative, policore e ushtarake. Për çka nuk ka taksa e tatime në Jugosllavi? Taksa e tatime ka jo vetëm për të ardhurat dhe pasuritë e ndryshme, por edhe për shitblerjen e mallit të ujeshtë, për regjistrim nëpër shkolla, për lidhjen e marrëdhënies së punës, për instalime e aparate shtëpiake për shërbime komunale, për ujë, për vaditjen e tokave, për ushtrimin e profesionit, për kalim nëpër rrugë e ura, për nxierrjen e dokumenteve nga zyrat shtetërore etj. Për ta nxjerrë një dokument çfardoqoftë nga një zyrë shtetrore, jo vetëm që duhet paguar taksën e caktuar, por shpesh u duhet dhënë ryshfete nëpunësve, ndryshe duhet sorollatur me ditë të tëra nga sporteli në sportel, nga zyra në zyrë.

Një formë tjetër e grabitjes së masave që po praktikojnë revizionistët janë edhe të ashtuquajturat vetkontribute për ndërtimin e objekteve të ndryshme shoqërore e komunale. Kështu s'ka komunë në Jugosllavi pothuajse që nuk e ka aplikuar shpalljen e "vetëkontributit" pesë deri dhjetëvjeçar, duke iu grabitur punonjësve dy deri dhjetë për qind të të ardhurave të përgjithshme.

Kur merret parasysh se përveç kontributeve komunale, qytetarët detyrohen të japin edhe vetëkontribute të tjera lokale në vendbanimet e tyre për ndërtimin e rrugëve e urave, ujësjellësit, shkollave, instalimin e rrymës elektrike, për të cilat regjimi nuk çanë kokën, atëherë kuptohet se sa mjete u mbeten punonjësve për kafshatën e gojës.

Rrjedhim i drejtëpërdrejtë i krizës së thellë dhe të gjithanshme në Jugosllavi është edhe shkalla e lartë e papunësisë dhe emigracionit ekonomik gjithnjë në rritje. Në Jugosllavinë titiste sot ka mbi një milion të papunë (vetëm në Maqedoni 120000

(vijon në faqen 11)

me rritje të shkallës së papunësisë 7 për qind) dhe mbi 1 milion e 300 mijë kurbetqinj të cilët kanë marrë botën në sy për bukën e gojës.Numri i vërtetë i tyre,sigurisht,është shumë më i madh,pasi shumë prej tyre emigrojnë pa ndërmjetësimin e organeve shtetërore.Numri i të papunëve dhe i të mërguarëve ekonomik po rritet gjithnjë e më tepër.Po rritet edhe numri i punëtorëve me mëditje ,i shërbëtorëve etj.Vetëm në Serbi te punëdhënësit privatë punojnë rreth 40 mijë vetë.Në sistemin e kalbur"vetadministrues" jugosllav sundojnë ligjet e xhunglës,konkurrenca e egër në treg bën që ndërmarrje të tëra të falimentojnë ose të detyrohen të"integrohen" me ndërmarrje më të mëdha.Përveç konkurrencës në treg manipulohet lirisht me çmime,malverzohet me artikuj konsumues etj. Jo rrallë,bile kohëve të fundit vazhdimisht, ka mungesa të shumëta të artikujve më elementarë të jetës,si vaji i ushqimit,detergjentet qumështi,barnat,kafeja e çaji, si dhe të çimentos e plehrave minerale.Edhe pse gjatë gjithë vitit 1980kishte mungesë të madhe të detergjenteve në tregun jugosllav,një sasi e madhe e këtij artikulli u eksportua jashtë shtetit.Kështu vetëm gjatë gjashtë mujave të parë të vitit u eksportuan 6000 tonelata detergjente ose 15 herë më tepër se sa u eksportuan në periudhën e njejtë të vitit të mëparshëm.Kështu u veprua edhe me vajin e ushqimit,çimenton,plehrat minerale e një varg artikujsh të tjerë.

Edhe pse Jugosllavia ka kushte të përshtatshme për kultivimin e drithrave,gjatë gjithë periudhës së pasluftës ajo është importuese e tyre.Bujqësia jugosllave është në shkatërrim e sipër,kështu që nuk i plotëson as për së afërmi kërkesat e tregut,jo vetëm për drithra,por edhe për bimë industriale,si luledielli e panxharsheqeri dhe shumë prodhime të tjera bujqësore e blegtorale.Aktualisht mbi 700 mijë hektarë tokë e punueshme nuk punohet fare dhe në po aq sipërfaqe,sipas shtypit jugosllav,mezi punohet diçka.Bujqësia jugosllave zhvillohet mbi bazën e pronës private.Sektori privat përfshin më se 90 për qind të tokave të punueshme.

Realiteti i zi vërteton se në Jugosllavi nuk ndërtohet dhe as që është ndërtuar ndonjëherë socializmi.Prona private mbi mjetet e prodhimit është shtrirë kudo.Ligje të shumëta lejojnë,e bile stimulojnë,ekonominë private dhe u lënë dorë të lirë kapitalistëve të rinj e të vjetër për të shtypur e shfrytëzuar punonjësit.Në tërë Jugosllavinë është formuar një klasë borgjeze e cila vazhdimisht pasurohet në kurriz të masave të gjera popullore.Borgjezëve u ndihmohet për ngritjen e të ashtuquajturave "organizata kontraktuese",që nuk janë veçse thjesht ndërmarrje private kapitaliste,siç janë edhe shumë objekte tjera të ekonomisë së vogël. Në fshat janë ngritur "organizata të kooperuesve,"të cilat bashkë me kulakët e fshatit kanë për qëllim t`i shtypin e shfrytëzojnë masat e gjera fshatare dhe tua grabisin atyre prodhimet e pasuritë.

Jugosllavia titiste është përfshirë edhe nga një krizë e thellë politke e ideologjike. Pasqyrim i kësaj krize të thellë janë edhe grindjet e konfliktet e tërbuara dhe të vazhdueshme për pushtet në mes të grupeve e klaneve sunduese.Viteve të fundit kjo luftë ka marrë përmasa të gjera."Udhëhqja kolektive",rreth së cilës po bëhet zhurmë e madhe jo vetëm që nuk do ta shuajë këtë luftë, por,përkundrazi do ta shtojë edhe më tepër.

Jugosllavia revizioniste,me politikën shumëfytyrshe "të mosangazhimit",jo vetëm që po angazhohet në inetersat e dy superfuqive dhe të blloqeve të tyre,por edhe si agjenturë e tyre është bërë zjarrfikëse e revolucioneve proletare dhe e luftërave nacionalçlirimtare kudo në botë.Lind pyetja:ndaj kujt është e paangazhuar Jugosllavia?Ndaj superfuqive imperialiste tek të cilat është shitur?Apo ndoshta ndaj blloqeve ushtarake, luftanijet e të cilave njëra pas tjetrës u bëjnë vizita "miqësore" porteve të ndryshme jugosllave.

Krahas masave të tjera të dhunës,shtypjes e eksploatimit të egër kapitalist,regjimi ka vënë në veprim edhe një makinë të tërë propagandistike me qëllim që të mashtrojë të çorodisë e degjenerojë masat e gjera popullore dhe t`i largojë ato nga lufta klasore e ajo çlirimtare.Propaganda çoroditëse që zhvillohet në Jugosllavi,i nxit masat pas një jete boshe,të shthurur e pa ideale,i shtyn në rrugën e kriminalitetit e vagabondazhit,të aventurizmit e anarkizmit,të dëshpërimit e utopisë.Në këtë mënyrë ajo mundohet t`i largojë masat nga rruga e revolucionit dhe lufta për të drejta e liri.Metoda e mashtrimit dhe e skllavërimit shpirtëror të masave,e sidomos të rinisë,me anë të shtypit, radios e televizionit,të literaturës shund, të filmave të ndryshëm,muzikës çjerrëse,modës etj.është bërë shumë e preferuar për revizionistët jugosllavë.Dorë të djathtë në këtë drejtim regjimi e ka klerin reaksionar, i cili me anë të edukimit në frymën e obskurantizmit fetar të fëmijve dhe të rinjve u fut atyre në shpirt ndjejnjën e frikës e të nënshtrimit.

Gjendja e rëndë e proletariatit dhe masave tjera punonjëse,mbi të cilat bien të gjitha pasojat e krizës dhe shfrytëzimit kapitalist,i ka shtyrë ato të shpërthejnë zemrimin e tyre të papërmbajtshëm kundër regjimit me greva,përleshje,demonstrata e protesta të shumëta të cilat nuk po mund t`i mbulojnë as krerët revizionistë.

Ligji i revolucionit proletar,ashtu si në të gjitha vendet kapitaliste e revizioniste vepron edhe në Jugosllavi.Lufta e proletariatit jugosllav dhe e masave të gjera punonjëse jugosllave do të jetë ngadhnjimtare vetëm nëse klasa punëtore,nën udhëheqjen e një partie marksiste-leniniste,do të vihet në krye të lëvizjes dhe luftës që bëjnë popujt dhe masat punonjëse në Jugosllavi kundër regjimit titist.Klasa punëtore jugosllave nuk duhet t`i lejojë vetes të bëhet rezervë e reaksionit të brendshëm e të jashtëm ,dhe të bjerë në kurthin që i ngreh ai, siç ra kohëve të fundit klasa punëtore polake.Proletariati jugosllav duhet të marrë vetë fatin e tij në duartë e veta dhe të marshojë përpara në revolucion.Rrugën e drejtë për fitoren e sigurtë të diktaturës së proletariatit në Jugosllavi e tregon vetëm marksizëm-leninizmi e asnjë teori tjetër borgjeze a revizioniste .

Proletariati jugosllav është i fortë dhe me siguri do të fitojë.




DREJT FUNDOSJES

## S H Ë N I M

Në disa ekzemplarë të numrit të parë të "Lirisë" janë përvjedhur këto gabime teknike:

në faqen 5 ka dalë "Në nivelin e vitit të kaluar... prodhuan 17 degë..."kurse duhej të ishte "Nën nivelin...";

po në këtë faqe,ka dalë gabimisht se dinari është zhvleftësuar 30 herë në verd se të ishte 30 për qind;

kurse në faqen 6,numri i të papunëve ka dalë gjithashtu gabimisht,700 000 e duhej të ishte 70 000.

Lexuesëve u kërkojmë falje.

HYSONI

# MASKARADË E PASIGURISË EVROPIANE

Po bëhet një kohë e gjatë që tam-tamet e propagandës borgjezo-revizioniste bien pa pushim rreth të ashtuquajturës "Konferencë mbi sigurimin dhe bashkëpunimin në Evropë".Akti i parë i kësaj konference u organizua,para pesë vitesh, në Helsinki,me një pompozitet të jashtëzakonshëm.Vrapuan aso kohe,atje, burra shtetërorë,qeveritarë e diplomatë të 33 vendeve evropaiane,SH B A dhe Kanadasë,folën plot pasion për"paqen,sigurinë dhe bashkëpunimin ", shtruan dreka e darka të shumëta ... dhe në fund nënshkruan me zhurmë të madhe dokumentin përfundimtar "mbi sigurimin dhe bashkëpunimin në Evropë".

Shqipëria socialiste,që në fillim,refuzoi pjesëmarrjen e saj në këtë lojë të superfuqive dhe e quajti atë " Mbledhje të mossigurimit evropian". Duke i bërë një analizë marksiste-leniniste gjendjes në Evropë dhe në botë,shoku Enver Hoxha,në fjalimin e tij të njohur të 3 Tetorit të vitit 1974 demaskoi botërisht qëllimet reaksionare të kësaj konference,kurse "Zëri i popullit" në artikullin e 29 korrikut 1975 shkruante : "Pjesëmarrësit e mbledhjes së Helsinkit të mos shpejtohen për të kënduar "fitoret" e paqes e të sigurisë,të uljes së tensionit në Evropë.Marrëveshtjet,traktate,lëshimet e kompromiset që manipulohen e përfundohen nën drejtimin e Bashkimit Sovjetik dhe Shteteve të Bashkuara nuk mund të kontribuojnë kurrë për forcimin e paqes e të sigurisë as në plan rajonal as në plan ndërkombëtar". Këto parashikime largpamëse të Shqipërisë socialiste dhe të shokut Enver Hoxha po i vërteton katërcipërisht koha.

Nuk kaluan veçse dy vite nga Helsinki dhe pjesëmarrësit e konference u mblodhën prap,kësaj here në Beograd, për të parë "zbatimin në praktikë të klauzulave të Mbledhjes së Helsinkit. Dhe patën ç`të shihnin .Me javë të tëra u grindën mes veti,përfaqësuesit e vendeve imperialiste dhe sidomos ata të superfuqive,duke u munduar që sejcili ta bënte fajtorë tjetrin për gjendjen e rëndë të krijuar në Evropë, për tensionin dhe pasigurinë,që pas Helsinkit ishin shtuar edhe më shumë.Vetë pjesëmarrësit e mbledhjes u detyruan ta pranojnë dështimin e saj,kurse shtypi borgjez e quante atë "një mbledhje për asgjë".I vetmi vendim konkret që u mor në Beograd ishte ai për t`u mbledhur edhe një herë,pas dy vitesh,në Madrid.Megjithatë,propaganda borgjeze e revizioniste vazhdonte të bëjë zhurmë rreth "rëndësisë" së kësaj mbledhjeje "historike".

Por,realiteti në Evropë dhe botë,pas Mbledhjes së Beogradit,demaskonte më së miri,këtë maskaradë dhe zhurmën që bëhej rreth saj.Pas Mbledhjes së Beogradit,ashtu si edhe pas asaj të Helsinkit,gjendja në Evropë erdhi e u bë gjithnjë më e rëndë e më e turbulltë,tensioni,jo vetëm nuk u ul,por u shtua edhe më shumë,kurse gara e armatimeve mori përmasa të papara.Në aleancë dhe rivalitet,dy superfuqitë ndërmorrën akte të reja ndërhyrjeje e agresioni në vende të ndryshme të botës , kurse manovrat ushtarake e shpërthimet bërthamore u bënë edhe më të shpeshta...

Në këto rrethana u mblodh në Madrid mbledhja tjetër e "sigurimit dhe bashkëpunimit evropian" dhe ishte e qartë se në të s`mund të bëhej tjetër,pos muhabete pa bukë.Ka muaj të tërë që atje bëhen akuza e kundërakuza të shumëta,propozime e kundërpropozime të njëpasnjëshme, dhe në fakt nuk vendoset gjë.Pjesëmarrësve iu dasht të ndalnin orën që të fillonte "me kohë" ky "kuvend i paqes",kurse me javë të tëra ata nuk mundën të vendosin as rendin e ditës.I ashtuquajturi akt i tretë i kësaj mbledhjeje që po mbahet në Madrid dëshmon më së miri fundin e turpshëm të kësaj komedie të vërtetë të dy superfuqive.

"Konferenca mbi sigurimin dhe bashkëpunimin në Evropë" është pjellë e dy superfuqive dhe u shërben atyre si mjegull për të mbuluar veprimtarinë e tyre reaksionare e luftënxitëse.Në kohën kur po rritet çdo ditë lufta e proletariatit dhe e popujve të shtypur,kur po shtohen përpjekjet e vendeve të vogla dhe të mesme për të mbrojtur e forcuar sovranitetin e tyre dhe për të kundërshtuar diktatin e të mdhenjëve,me një fjalë kur revolucioni është në ngjitje,fuqitë imperialiste,dhe sidomos Shtetet e Bashkuara dhe Bashkimi Sovjetik,mundohen t`i mashtrojnë popujt,t`u krijojnë atyre iluzionin se edhe ato janë të interesuara për paqeë e siguri,bile edhe "punojnë për këtë qëllim",dhe të ulin vigjilencën e popujve ndaj planeve të tyre të rrezikshme luftënxitëse. Por,në të njejtën kohë,nga tribunat e këtyre konferencave superfuqitë imperialiste nuk lënë pa kërcënuar,ku hapur e ku në mënyrë të kamufluar popujt dhe vendet tjera që t`u binden atyre,duke lënë të kuptohet se janë vetëm ato që vendosin për fatin e popujve dhe të paqes në botë.

Më shumë se çdo kush tjetër,zhurmë rreth paqes e sigurisë bëjnë sot,Shtetet e Bashkuara të Amerikës,Bashkimi Sovjetik dhe fuqitë tjera imperialiste.Shtrohet,me të drejtë,pyetja:kush po e rrezikon,atëherë, paqen e sigurinë në Evropë e në botë? Është e qartë se paqen e sigurinë nuk e rrezikon askush tjetër,por pikërisht dy superfuqitë dhe fuqitë tjera imperialiste,pikërisht ata që flasin aq shumë për paqë e siguri. Ato e kanë kthyer Evropën në një fuqi baroti dhe e kërcënojnë me një luftë të re gjithë botën.Zhurma e tyre për paqen të kujton demagogjinë "pacifiste" të Hitlerit,në prag të Luftës së Dytë botërore.

Në kohën kur në Madrid po vazhdojnë llomotitjet e pafund rreth paqes e sigurisë,bota kurrë s`ka qenë më e rënduar nga retë e luftës.Sot, vendet e zhvilluara kapitaliste,çdo ditë harxhojnë mesatarisht 1 miliard dollarë për luftën dhe armatimet,kurse dy superfuqitë dhe blloqet e tyre,në arsenalin e armëve të tyre kanë grumbulluar më shumë se 60 mijë lloje të armëve bërthamore,me një forcë shpërthyese 1 milion herë më të madhe se bomba e hedhur në Hiroshimë të Japonisë. Vetëm SHBA gjatë pesë viteve të ardhshme parashikojnë të investojnë mbi 1200 miliardë dollarë për luftën.Tani SHBA po punojnë për dislokimin në Evropë të 600 raketave të reja bërthamore "Pershing",kurse në qindra baza ushtarake,në të gjitha skajet e globit,janë angazhuar mbi 480 mijë ushtarë amerikan,prej të cilëve325 mijë vetëm në Evropë. Bashkimi Sovjetik socialimperialist,përgatitjeve të SHBA për luftën,po i përgjigjet me të njejtën gjuhë.Sot në Bashkimin Sovjetik,60 për qind e e ndërmarrjeve industriale në një mënyrë ose tjetër janë të lidhura me prodhimin ushtarak.Për t`i bërë zap vendet vasale dhe për t`u përgatitur për luftëra të reja pushtuese,ai ka dërguar në vendet e Evropës Lindore mbi gjysëm milioni ushtarë,kurse tani ka në plan të dërgojë në Evropë raketa me shumë mbushje bërthamore të tipit "SS 20" etj.Të dy superfuqitë sot kanë mbi 2000 satelitë ushtarakë në kosmos,kurse prej vitit 1958 ato kanë lansuar me qëllim spiunazhi,mbi 7500 satelitë të tillë.

Dy superfuqitë dhe aleatët e tyre e kanë kthyer Evropën në një poligon të madh të stërvitjeve ushtarake e të përgatitjeve për luftë. Është kuptimplot fakti që mu në kohën kur filloi Mbledhja e Madridit blloqet agresive NATO dhe Traktati i Varshavës vringllonin armët dhe demonstronin forcën anë e kënd Evropës.

Dy superfuqitë flasin shumë për sigurimin e paqen në Evropë,por në fakt është e pamundur të ketë paqë e siguri të veçuar për Evropën. Pushtimi i Afganistanit nga Bashkimi Sovjetik,presionet e kërcënimet e SHBA ndaj Iranit,rivaliteti i tyre për ndarjen e zonave të influencës dhe lëndëve të para etj.,që në pamje të parë duket siku nuk kanë të bëjnë me Evropën janë të lidhura ngusht edhe me paqen dhe sigurinë në këtë kontinent.

Imperializmi për ineteresat e tij është në gjendje ta hedhë botën në një luftë të re botërore.Lufta është në logjikën e tij.Ai po përgatitet për këtë kasaphanë të re të tmerrshme,prandaj ,sot,është e domosdoshme të ndalet dora e tij kriminale.Por,kjo nuk mund të arrihet me konfernca si ajo e Madridit dhe as duke i mbajtur ison dy superfuqive, siç po bëjnë shumë regjime antipopullore,por vetëm duke luftuar me konsekuencë kundër dy superfuqive imperialiste dhe regjimeve reaksionare,kudo që janë. Paqa dhe siguria e vërtetë mund të sigurohen vetëm kur fatet e tyre t`i marin në duar vetë popujt.



Dy superfuqitë "sigurojnë" Evropën.